

# 1848 – EDWARD LEAR – ARTISTI SHUMËDIMENSIONAL QË E FIKSOI SHQIPËRINË NË TELAJO





Përgatitur nga Mal Berisha

Është vështirë të mendohet se ka ndonjë shqiptar që mos të ketë dijeni për Edward Lear-in. Ai e vizitoi Shqipërinë në vitin 1848 dhe është i njohur për shqiptarët falë pikturave të tij të bukura, që krijoi me subjekte të natyrës dhe jetës shqiptare. Shënimet e Edward Lear-it për Shqipërinë janë gjithashtu të njohura nga publiku shqiptar. Madje ato janë nga më të përmendurat. As shkrimet për Lirin nuk kanë munguar. Për figurën e Lirit ka shkruar studiuesi ynë i njohur Ferit Hudhri.

Edward Lear arriti në Manastir me datën 20 shtator të vitit 1848, i shoqëruar prej një udhërrëfyesi të quajtur Giorgio. Prej aty ata vazhduan për në Ohër, Strugë, Elbasan, Tiranë, Krujë, Lezhë dhe Shkodër ku arritën më datën 2 tetor. Pas disa ditësh atje, ata u kthyen në Tiranë dhe vazhduan drejt jugut nëpër Kavajë, Berat, Ardenicë, Apoloni, Vlorë dhe drejt bregdetit himariot, Tepelenë, Gjirokastër dhe Janinë. Këto udhëtime janë botuar nga Bejtulla Destani dhe Robert Elsie në librin *"Eduard Lir në Shqipëri"* në Londër 2008. Në hyrjen e librit editorët na japin një pasqyrë të qartë të asaj që shkruan Edward Lear-i për Shqipërinë, duke iu referuar historianit britanik Edward Gibbon (1737-1794):

"Si etnitet gjeografik e kulturor, Shqipëria ka qenë gjithmonë diçka enigmatike dhe e keqkuptuar. Në shekullin e tetëmbëdhjetë ai e përshkruan atë si një tokë që shihet me sy

nga Italia, por që është më pak e njohur se Afrika e brendshme.”

“Unë po ikja mjaft i kënaqur dhe i lumtur nga Tirana. Në shtegkalimet e gjera të gjelbra, ose rrugët që të çonin drejt veriut, nëpërmjet një lugine të gjerë poshtë vargut lindor të maleve madhështore, në njërin prej të cilëve, në një lartësi të madhe nga fusha, qëndron madhështore Kruja. Ajo një herë e një kohë ishte prita Skënderbejane që u bënte ballë turqve pushtues. Pa dyshim për shkak të interesit tim rreth historisë, isha dyfish në ankth për ta vizituar atë, duke pritur që të shihja bukuri të pafund.”

Shënimet e udhëtimit të Edward Lear-it janë një ekskursion shumë i bukur ngjyrash dhe peizazhesh, por edhe një ekskursion intelektual për njohjen e vendit tonë. Në veçanti, përshkrimet e një zone të Shqipërisë që rrethon Himarën na japin sot përgjigjen e shumë pikëpyetjeve të ngritura nga qarqe të caktuara e për diplomatët këto përshkrime janë një burim i sigurtë, i pakontestueshëm, i vërtetë, i paanshëm dhe serioz njohjeje edhe historiografie. Por Edward Lear-i nuk është vetëm një prej atyre që i kanë dhënë përgjigje pyetjes se çfarë popullsie jeton në brigjet tona joniane por ka dhënë argument për pikëpyetje të tilla me fakte reale përmes tablove të tij natyraliste.



1. Kostume në Berat, 15 Tetor 1848
Përshkruan njerëz të veshur me kostume tradicionale shqiptare, të ulur mbi një terren shkëmbor, me sfondin e qytetit të Beratit. Lear ka pasqyruar me detaje të pasura si arkitekturën ashtu edhe veshjet karakteristike.



2. Skenë rruge me xhami (ndoshta në Durrës)
Një pamje e gjallë urbane që përfshin figura vendëse dhe një xhami me kupolë. Kjo ilustrim mbresëlënëse mund të përkojë me litografinë “Durázzo, Albania” të botuar në ditarin e Edward Lear *Journals of a Landscape Painter*.



3. Kalatë bregdetare me ujësjellës

Një pamje piktoreske që paraqet një strukturë të ndërtuar mbi shkëmbinj, me një ujësjellës në afërsi — duke pasqyruar me gjasë vijën bregdetare dramatike dhe të thepisur që Lear ka hasur gjatë udhëtimeve të tij.



4. Malësorë shqiptarë

Lear paraqet me gjallëri një grup burrash të veshur me kostume tradicionale të krahinave malore, të rrethuar nga një peizazh malor — duke përcjellë shpirtin e jetës shqiptare në malësi.